


Departamenti
Studime në Theologjinë Sociale
dhe Shkencat Religjioze

# Revista Studentore

VËLLIMI I
Janar-Shkurt-Mars-Prill 2019

# Fjala

New EDITION

# TABELA E PËRMBAJTJES



Social Media

Department of Social Theology & Religious Science, College University Logos






Department of Social Theology & Religious Science, College University Logos



Department of Social Theology & Religious Science
https://www.youtube.com/channel/UCIDTr_t9uCêphuefEnWfg



Department of Social Theology & Religious Science, College University Logos



theolorthalbkulogos



teolorthalb@yahoo.com







Listen

## GRUPI I REDAKTIMIT

**Kryeredaktori:** Briken Gjika

**Redaktore:** Theano Kostoli

**Organizimi i materialit:** Studentët e vitit të parë

## Departamenti Studime në Theologjinë Sociale & Shkencat Religjioze




Viti i ri akademik 2018-2019 në Kolegjin Universitar "Logos" nisi me hapjen e një fakulteti të ri. Fakulteti i Shkencave Humane dhe Komunikimit Gjuhësor çeli dyert për studentët. Ai përbëhet nga tri Departamente: Studime në Theologjinë Sociale dhe Shkencat Religjioze, Mësuesi për Arsimin Parashkollor dhe Gjuhë dhe Civilizim Grek.

Departamenti i Studimeve në Theologjinë Sociale & Shkencat Religjioze, i vendosur në një ambient piktoresk në Manastirin e Shën Vlashit, filloi aktivitetin e tij mësimor me gjashtëmbëdhjetë studentë të rinj. Në të njëjtën kohë, po zhvillohet edhe viti i fundit i sistemit të vjetër 4-vjeçar të Akademisë Theologjike.

Më në fund, pas 22 vitesh përpjekjeje u arrit të njihet nga organizmat shtetërorë ky institucion arsimor. Meritat më të shumta i shkojnë Fortlumturisë së Tij, Kryepiskopit Anastas, i cili me punën e tij të palodhur arriti të ngrinte këtë institucion arsimor në një nivel universitar. Tanimë, departamenti ynë gëzon të gjitha privilegjet si çdo institucion tjetër arsimor i njohur nga shteti në vendin tonë.

Pikërisht, me këtë lajm kaq të gëzueshëm, stafi ynë i Revistës "Fjala" nis një seri të re të kësaj reviste studentore. Disa nga objektivat tona kryesore do të kenë të bëjnë me promovimin e jetës stundetore dhe, njëkohësisht, shpirtërore në këtë "çerdhe" të re të dijes.

Edhe njëherë falënderojmë përzemërsisht Fortlumturinë e Tij, Kryepiskopin Anastas për përkujdesjen e tij të veçantë ndaj këtij institucioni dhe i urojmë shëndet e vite të bekuara.

**Kryeredaktori i revistës "Fjala"**
**Briken Gjika**

# Një prezantim i shkurtër i Departmentit të Theologjisë Sociale & Shkencat Religjioze





Departamenti i Theologjisë Sociale & Shkencat Religjioze i përket Fakultetit të Shkencave Humane të Kolegjit Universitar Logos. Skholla siguron një program studimi tre-vjeçar në Theologji, i njohur nga shteti Shqiptar dhe i cili operon sipas sistemit të Bolonjës. Fillimi zyrtar i programit mësimor nën rrethanat e reja ishte në 15 tetor 2018. Departamenti është i vendosur në një kompleks ndërtesash moderne përreth Manastirit të Shenjtë të Shën Vlashit, në fshatin me të njëjtin emër, 5 minuta larg nga qyteti i Durrësit.

Megjithatë, përpara se Departamenti i Theologjisë të njihej si një institucion zyrtar akademik nga shteti shqiptar, në Manastirin e Hirshëm të Shën Vlashit, Akademia Theologjike fillojë të operonte dhe vazhdon të funksionojë , në mënyrë që të trajnojë vullnetarë të rinj dhe besnik në kryerjen e shërbesave kishtare, duke i përgatitur ata të ofrojnë shërbimet e tyre në tempujt e shenjtë. Pas disa kohësh shumë nga ata u dorëzuan priftërinj. Kjo përpjekje u vu në jetë në 7 shkurt 1992. Në 1996 Shkolla u zhvendos me premisa të reja në Manastirin e Hirshëm të Shën Vlashit në një komleks multifunksional, i cili ishte një nga komplekset më modernë të edukimit për kohën. Kryepiskopi Anastas zgjeroi objektivat e shkollës, e cila u transformua, nga një seminar i trajnimit të klerikëve të rinj në Akademinë Theologjike për djem dhe vajza. Pas shumë përpjekjesh të Kryepiskopit Anastas për të përmirësuar nivelin e studimeve dhe benefitet për studentët, një Departament i Theologjisë u themelua, i cili iu bashkangjit Shkollës Sociale në mënyrë që të vazhdojë kultivimin dhe studimin e Theologjisë Orthodhokse në një nivel universitar.

Studentët e Departmentit të Theologjisë Sociale & Shkencat Religjioze mësojnë rreth Theologjisë Orthodhokse dhe besimit në një mjedis të Krishterë Orthodhoks, ku ata studiojnë sëbashku dhe marrin pjesë në adhurim, mësojnë të përdorin teori të ndryshme moderne të shkencave sociale dhe humane në studimin e besimit, fillojnë të kuptojnë dhe të vlerësojnë Theologjinë Orthodhokse përmes hulumtimit të gjerë në Studimet Biblike dhe Patristike, në: Theologjinë e Krishterë, historinë e religjioneve, historinë dhe traditën e Kishës së Shqipërisë, dhe mësojnë të shkruajnë dhe të shprehin opinionin e tyre me mendim kritik, gjë që i jep atyre mundësinë të zhvillojnë aftësi të reja në gjuhët e huaja, informatikë, gazetari dhe media sociale.

Një nga qëllimet e departamentit dhe të profesorëve është që të përgatisë studentët të jenë përdorues të pavarur dhe fleksibël të burimeve theologjike dhe të ushtrojnë njohuritë e tyre theologjike nëpër dialogje duke bashkëpunuar brenda shoqërisë.

Përgjithësisht, departamenti ynë mundëson një mënyrë të Krishterë Orthodhokse jetese duke pasuruar jetën morale dhe shpirtërore të studentëve, të cilët do të jenë brezi i ri i drejtuesve të Kishës së Shqipërisë. Studentët nuk mësojnë rreth theologjisë Orthodhokse vetëm në klasë, por programi i shkollës gjithashtu përfshin jetën liturgjike, pjesëmarrjen në shërbesat e mëngjezores, mbrëmësores, pasdarkës, diskutimet javore me karakter shpirtëror dhe seminaret e shpeshta. Studentët gjithashtu marrin pjesë në programe më të gjera të edukimit të krishterë të paktën një herë në javë. Kjo përfshin katekizmin në zonat përreth, dhe vizitat në institucione të ndryshme në qytetet e Durrësit, Kavajës dhe Tiranës.

**Dr. Georgios Gaitanos**
**Drejtues i Departamentit**

# Studentët e vitit të parë






































## Emrat e studenteve të vitit të parë

*Jorgo Belul*
*Juljan Bida*
*Teofil Grozdanovski*
*Klajdi Dervishi*
*Elena Gaqollari*
*Briken Gjika*
*Justina Gjoka*
*Vasiana Koci*
*Xhanluka Kojani*
*Marsela Papa*
*Paola Papa*
*Xhulja Papa*
*Antonio Poshnjari*
*Artjola Prifti*
*Dajana Ustia*
*Marsida Velo*

# Kremtimi i Shën Anastas Persianit dhe i emrit të Kryepiskopit Anastas





Më 22 janar, studentët e Departamentit të Studimeve në Theologjinë Sociale dhe Shkencat Religjioze morën pjesë në Liturgjinë Hyjnore që u zhvillua në Katedralen “Ngjallja e Krishtit”, në Tiranë për nder të Shën Anastas Persianit. Në këtë ditë të shënuar feston ditën e emrit edhe Kryepiskopi i Tiranës, Durrësit dhe i gjithë Shqipërisë, Fortlumtura e Tij, Anastasi.

Liturgjia Hyjnore u drejtua nga vetë Fortlumturia e Tij dhe bashkëmeshues ishin anëtarët e Sinodit të Shenjtë, Mitropoliti i Korçës, Hirësia e Tij, Joani; Mitropoliti i Fierit, Hirësia e Tij, Nikolla; Mitropoliti i Elbasanit, Hirësia e Tij, Andoni; Mitropoliti i Amantias, Hirësia e Tij, Nathanaili; episkopi i Bylisit, Hirësia e Tij, Asti, si edhe klerikë nga të gjitha dioqezat. Hirësia e Tij, Joani e uroi Kryepiskopin Anastas në emër të Sinodit të Shenjtë dhe e falënderoi për kontributin shumëvjeçar, që ka dhënë për ringritjen dhe për ecurinë e Kishës Orthodhokse të Shqipërisë.

Pas përfundimit të Liturgjisë Hyjnore, Fortlumturia e Tij priti urime në Qendrën Sinodike Orthodhokse nga personalitete, klerikë e shumë besimtarë.

**Klajdi Dervishi**
**Studenti i Theologjisë KU Logos**





# E kremtja e Shën Vlashit





Më 11 shkurt, Kisha jonë e shenjtë kremton kujtimin e nderuar të hierodëshmorit të shenjtë, Vlashit, episkopit të Sebastisë, emrin e të cilit mban Manastiri i Hirshëm që ndodhet pranë qytetit të Durrësit. Ky manastir është rindërtuar në fundin e shek. XX prej Kryepiskopit Anastas.

Panairi që u zhvillua me këtë rast, mblodhi njerëz kremtëdashës dhe klerikë nga qytete si Tirana, Durrësi, Kavaja dhe zona të largëta nën drejtimin e Mitropolitit të Apollonisë dhe Fierit, Nikollës.

Agripnia e Shenjtë nisi me Mbrëmësoren panigjirike të datës 10 shkurt, ku nën frymën e melodisë së himneve drejtuar shenjtit u krye litania e ikonës së Shën Vlashit si edhe Bekimi i Pesë Bukëve. Pjesëmarrës në shërbesa ishin studentët e Departamentit të Theologjisë, studentët e Akademisë Theologjike, si edhe një grup i studentëve të Shkollës së Muzikës Bizantine të Kryepiskopatës së Tiranës. Pas Mbrëmësores, për besimtarët u shfaq një dokumentar mbi jetën e shenjtit, martirizimin dhe lidhjen e tij me vendin që gjatë historisë mori emrin e tij. Shërbesat që vijuan në të gdhirë të ditës kremtuese ishin Pasdarka dhe Përshëndetjet e Hyjlindëses Mari; Paraklisi i së Tëreshenjtës; Përgatitja për Kungim; Mëngjesorja dhe Liturgjia Hyjnore, të cilat u kryen nga atë Spiro Kostoli.

Gjithashtu, ditën tjetër në mëngjes u krye Shërbesa e Orëve dhe Liturgjia Hyjnore, që u drejtua prej Mitropolitit Nikolla. Predikimin e kësaj dite të shenjtë e kreu studenti i Akademisë Teologjike, Evgjen Shkurti.

Duke kremtuar këtë panair të shenjtë, lutemi që Shën Vlashi të ndërmjetojë përpara Perëndisë për ndriçimin dhe shpëtimin e shpirtrave tanë. Amin!




**Përlëshorja e Shenjtorit:**

*Sipas emrit ti mbive si pemë e frytëshme,Hierarku i Zotit i lavdëruar Shën Vlash, i shfaqe botës frytet e martirizimit dhe burove pasurisht dhuratat e çudirave. Hierodëshmor i hyjshëm, lutu për ata që më ty përikin,me përkrahjen e ndërmjetimit tënd.*

**Jorgo Belul**
**Studenti i Theologjisë KU Logos**

# Takimi rinor në manastirin e Shën Joan Vladimirit







Data 9 Mars 2019, kur Kisha jonë e Shenjtë kujton 40 martirët e Sebastisë, ishte një ditë nderi në të cilën, me ftesën e Rinisë Orthodhokse të Tiranë s, pedagogu i Departamentit të Theologjisë Sociale dhe Shkencave Religjioze të Kolegjit Universitar "Logos", z. Jorgo Keselopulos, së bashku me disa studentë të Departamentit të Theologjisë morën pjesë në programin e zhvilluar brenda ambientit të manastirit të Hirshëm të Shën Joan Vladimirit në Elbasan, me temë: "Sa më pranë Zotit, më të bashkuar me njëri-tjetrin, me shumë lumturi dhe bukuri në botë", ku z. Jorgo Keselopulos u ofroi të rinjve një fjalim të mrekullueshëm me temën: "Udhëtim drejt Ngjalljes, që të gjithë të jemi një". Kulmi i gëzimit tonë ishte vizita e vëllezërve tanë nga SHBA dhe Kanada të OCMC-së(Qendra e Krishterë Orthodhokse Misionare) me të cilët duke ndarë eksperienca të ndryshme shpirtërore por dhe dije historike, treguam copëza të historisë dhe vuajtjeve të KOASH-it në periudhën komuniste. Ata me shumë kuriozitet dhe pa qëndruar indiferentë, u interesuan se si u bë kjo ringritje rrënjësore e kësaj Kishe e cila sot ndriçon dhe drejton jetën e njerëzve-besimtarëve brenda kufirit të këtij vendi kaq të vogël në Perëndim të Ballkanit dhe bregun e detit Adriatik. Normalisht për t'u dhënë përgjigje të plota pyetjeve të shumta, përgjigjet tona i bazuam së pari në vullnetin e Zotit i cili donte që ky popull shumë i vuajtur të kishte Kishën e tij dhe së dyti mbi rolin, kontributin dhe punën e pandalur të Kryepiskopit Anastas.

Duke u bazuar në aksiomën theologjike që "Çdo gjë që fillojmë ta nisim me lutje" dhe që jemi "një trup i Krishtit", të gjithë pas bashkimit në të njëtin "Potir" të Falenderimit Hyjnor u drejtuam për të zbatuar programin bazuar në konceptin "Liturgjia pas Liturgjisë" d.m.th duke bërë çdo gjë në emrin e Zotit. Nga gjërat e shumta të kryera atë ditë dua të bazohem në ato që më lanë mbresa të forta dhe që do të jenë si pika të cilat do t`i përdor gjithmonë në jetën time, brenda "trupit të Krishtit", brenda Kishës dhe të cilat i komentuam më pas në grupe të mledhura në oborrin e manastirit.

Së pari, ishte fjalimi i Mitropolitit Andon i cili sipas shembullit të 40 martirëve të Sebastisë theksoi se duhet gjithmonë "të mbështesim dhe të inkurajojmë njëri-tjetrin në udhëtimin tonë drejt Zotit, që të jemi të fortë deri në fund", në kuptimin që vetëm të bashkuar dhe duke patur dashuri të pakushtëzuar mund të ecim me hapa të forta drejt qëllimit që kemi, d.m.th duke mbajtur në intensitet të fortë atë dashuri "horizontale"-vëllazërore, të arrijmë qëllimin tonë, Shpëtimin. Së dyti, ishte fjalimi i pedagogut tonë të nderuar z.Jorgo Keselopulos i cili prapë e theksoi "dashurinë" por në dimensionin e Ungjillit duke u mbështetur në fjalët e Zotit Krisht të dëshmuara në Ungjillin sipas Joanit (Jn.14:15), ku thotë: "Nëse më doni, ruani urdhërimet e mia". Pra, mënyra me të cilën ne të krishterët do të bëhemi pasuesit e nxënësve të Krishtit është dashuria që kemi midis nesh, dashuria ndaj gjithë të tjerëve.

Dhe së treti dhe shumë e rëndësishme është mënyra se si demonstrohet kjo dashuri. Mbjellja e 45 rënjëve ullinj nga gjithë studentët por së pari nga vetë Mitropoliti ishte një shembull relevant i cili tregon se si një ulli i mbjellë me dashuri të madhe e jep frutin e tij pas disa vitesh. Prandaj kjo dashuri, e cila ishte tema qendrore e kësaj mledhjeje, të jetë dashuri frytdhënëse, frytet e së cilës do të përdoren në favor të Shpëtimit.

Aktiviteti sportiv dhe shërbesa e bukur e Mbrëmësores për të Dielën e Faljes mbylli këtë aktivitet njëditor me të rinjtë, si një frymëzim për hyrjen në Kreshmën e Madhe dhe nxitje për unitet më Zotin.

**Teofil Grozdanovski**
**Studenti i Theologjisë KU Logos**

# E shtuna e parë e Kreshmës: Mrekullia e grurit



Të shtunën e parë të Kreshmës, Kisha jonë kujton një ngjarje shumë të rëndësishme. Në vitin 361, perandor u bë Juliani, i cili më vonë u quajt me emrin Apostati, sepse ndonëse ishte rritur i krishterë, e mohoi këtë fe dhe filloi të restauronte përsëri fenë pagane. Javën e parë të Kreshmës së madhe prej 40 ditësh, duke filluar nga e hëna, të krishterët hanin ushqime të veçanta. Duke dashur të prishë çdo gjë nga Krishtërimi, perandori Julian, në mënyrë të fshehtë, i leu këto ushqime me gjakun e idhujve. Ai e mori këtë gjak nga sakrificat dhe flijimet që u ishin bërë idhujve dhe me të spërkati ushqimet, duke kujtuar se kështu do të ndynte kreshmën që mbanin të krishterët.

Shën Theodhori i madh, shenjti, të cilin kujtojmë këtë ditë së bashku më mrekullinë, iu shfaq në ëndërr Patrikut të asaj kohe, Theodhosit dhe i tha se nga të gjitha ushqimet, që ishin atje, të mos merrnin asgjë, por të merrnin grurë, ta zienin dhe ta shpërndanin te besimtarët. Ashtu ndodhi vërtet. Zoti, nëpërmjet këtij shenjti, u kujdes për të krishterët që ta ruanin të pastër kreshmën e tyre.

E shtuna e parë iu kushtua kësaj mrekullie, meqenëse gruri në kuptimin e krishterë ishte simboli i Ngjalljes. Ashtu si fara e grurit që bie në tokë dhe nuk vdes, edhe pse duket sikur shpërbëhet dhe vdes, mbin dhe jep fryte të tjera, kështu edhe të krishterët, ndonëse duket se do të vdesin, nuk ndodh kështu. Ky është besimi i thellë i krishterë.

Në këtë ditë feston edhe kisha e "Shën Theodhorit" në Vlorë. Panairi filloi më datën 15 mars me Mbrëmësoren e madhe dhe Himnin Akathist e vazhdoi ditën e shtunë me Mëngjesoren dhe Liturgjinë Hyjnore. Në fund të saj u bë Bekimi i grurit të Shën Theodhorit. Këto shërbesa të shenjta u drejtuan nga Mitropoliti i Beratit, Vlorës dhe Kaninës, Hirësia e Tij, Ignati. Ai mbajti fjalën e tij me këtë rast, duke përmendur mrekullitë e Shën Theodhorit. Për të gjithë pjesëmarrësit në fund u ofrua një koktej.

***Lavdi Perëndisë për gjithçka! Për shumë vjet!***









**Xhanluka Kojani**
**Student i Theologjisë KU Logo**

# Ungjillëzimi i Hyjlindëses



25 Marsi është festa e Ungjillëzimit të Virgjëreshës Mari. Kjo është një nga festat më të mëdha të Krishterimit, që lidhet me lajmin e gëzueshëm të lindjes së Krishtit. Ky është momenti, në të cilin Kryeengjëlli Gabriel e lajmëroi Virgjëreshën Mari se do të bëhet nënë, duke lindur Birin e Perëndisë. Kryeengjëlli shkoi tek ajo dhe i tha: "Gëzohu o Hirplotë, Zoti është me ty!". Kjo festë ka karakterin e një dialogu ndërmjet Kryeengjëllit Gabriel dhe Virgjëreshës Mari.



Pikërisht, këtë të kremte kujtohet dita kur Kryeengjëlli Gabriel i dha Virgjëreshës lajmin e shpëtimit të botës. Kjo ditë konsiderohet si dita e lajmit të mirë, pasi do të vijë një Shpëtimtar që do të shpëtojë popullin nga mëkatet e tij. Ne marrim lajmin e ardhjes së një Biri, që do të gëzojë zemrat e atyre që e duan dhe do të besojnë tek Ai. Kjo festë në Kishën tonë orthodhokse na tregon dashurinë e madhe të Perëndisë për njerëzimin dhe arritjen e pikës kulmore të kësaj dashurie me dërgimin e Birit të Tij për shpëtimin tonë

Studentët tanë e festuan këtë të kremte të ndritshme në kishën që i dedikohet kësaj ngjarjeje në Tiranë. Aty u krye Liturgjia Hyjnore, e cila u drejtua nga Fortlumturia e Tij, Kryepiskopi Anastas me bashkëmeshues klerikë të tjerë.



*Me zërin e Kryeengjëllit le të të thërresim ty o Virgjëreshe e kulluar: "Gëzohu o Hirplotë, Zoti është me ty!".*





**Artjola Prifti dhe Paola Papa**
**Studentet e Theologjisë KU Logos**

# Simpoziumi i organizuar nga Fondacioni “Fryma e Dashurisë”



Në datën 23 shkurt, u zhvillua në Qendrën Kulturore të Katedrales “Ngjallja e Krishtit” një simpozium me temën “Si do të bashkëpunojmë me Frymë Dashurie për programet e shkollave tona?”. Në këtë simpozium, të organizuar nga Fondacioni “Fryma e Dashurisë”, morën pjesë rreth 170 mësues nga shkollat 9-vjeçare dhe të mesme të financuara nga Kisha Orthodhokse Autoqefale e Shqipërisë. Pjesë e këtij aktiviteti ishin edhe studentët e Departamentit të Theologjisë Sociale & Shkencave Religjioze, të cilët dhanë ndihmesën e tyre në organizimin e tij.

Simpoziumi nisi me fjalimin e mbajtur nga drejtoresha e Fondacionit “Fryma e Dashurisë”, znj. Pamela Barksdale, e cila theksoi rolin dhe qëllimin e këtij fondacioni në përhapjen e frymës së dashurisë dhe bashkëpunimit te brezat pasardhës.

Më pas, vijoi fjalimi përshëndetës i Kryepiskopit Anastas, i cili bëri një paraqitje të kontributit të vyer në fushën e arsimit në vend ndër vite. Ndër të tjera, Kryepiskopi theksoi se asgjë nuk do të ishte bërë e mundur pa përkujdesjen e Perëndisë dhe kontributit të mijëra njerëzve të tjerë.

Veprimtaria vazhdoi me prezantimin e njëpasnjëshëm të shkollave të financuara nga Kisha Orthodhokse. U prezantua shkolla shqiptaro-amerikane “Protagonistët”; shkolla e mesme e përgjithshme “Platon” në Korçë; shkolla “Frymë Dashurie” në Gjirokastër; shkolla “Frymë Dashurie” në Durrës,; shkolla e mesme dhe ajo profesionale “Frymë Dashurie” në Mesopotam. Një prezantim i veçantë iu kushtua edhe Kolegjit Universitar “Logos”, i cili u krye nga Rektorja, Prof. dr. Nikoleta Mita. Vend të rëndësishëm zuri edhe prezantimi i Departamentit të Theologjisë Sociale dhe Shkencat Religjioze nga Dr. Georgios Gaitanos.

Në këtë simpozium, patëm nderin të ndiqnim edhe dy fjalime të përgatitura nga dy pedagogë të nderuar grekë, Prof. Emmanuel Perselis (Universiteti Kapodistrian i Athinës), i cili referoi temën “Dimensioni etik dhe shpirtëror i arsimit, perspektivë e krishterë orthodhokse” dhe Prof. Kristos Vasilopoulos (Universiteti “Aristoteli” i Selanikut), i cili referoi temën “Të shpërndajmë vlerat universale në një mjedis multikulturor”.

Pas prezantimeve, pasoi dreka e përbashkët dhe pas saj u krye një diskutim në panel, ku u reflektua për ato çështje që u trajtuan në këtë simpozium.





Në fund të aktivitetit, studentët e Departamentit të Theologjisë Sociale & Shkencat Religjioze u pajisën me çertifikata për pjesëmarrjen dhe kontributin e tyre në këtë simpozium.

**Briken Gjika**
**Studenti i Theologjisë KU Logos**

# Konferenca e 3-të ndërkombëtare në shkencat humane, sociale dhe të aplikuara

Në datën 11 Prill, u mbajt në qendrën kulturore të katedrales "Ngjallja e Krishtit" në Tiranë, konferenca e 3-të ndërkombëtare në shkencat humane, sociale dhe të aplikuara. Kjo konferencë, u realizua nëpërmjet bashkëpunimit të KU Logos, Universitetit Beder, Universitetit Katolik "Zoja e Këshillit të Mirë" dhe Universitetit të Pireut. Programi i kësaj konference u nda në tre seanca ku përfshiheshin: Seanca e Mjekësisë, Seanca e Ekonomisë dhe Teknologjisë së Informacionit dhe Seanca e Shkencave sociale dhe humane.





Studentët e Departamentit tonë morën pjesë në seancën dedikuar Shkencave sociale dhe humane. Kryetari i kësaj seance, i cili nisi i pari fjalimin e tij ishte shefi i Departamentit tonë Dr. Georgios Gaitanos. Tema e fjalimit të tij titullohej "Studimi i religjionit në Literaturën e hershme të krishterë". Kjo temë kishte të bënte me një vështrim mbi studimin e religjionit në mënyrë sistematike bazuar tek Etërit e Hershëm të kishës. Në fjalimin e tij, ai përmendi skemën e paraqitur nga Klementi i Aleksandrisë, në të cilën koncepti i religjionit u pa në ecuri evolutive dhe nga ku Krishterimi përbënte majën e kësaj shkalle. Gjithashtu ai dha edhe shembullin e kategorizimit të Laktantit, i cili e shikonte Krishterimin mbi fetë e tjera.



Fjalimi i dytë u mbajt nga pedagogu ynë i Liturgjikës, Dr. Georgios Keselopoulos. Tema e tij titullohej "Karakteristikat e përgjithshme të evoluimit të Adhurimit Orthodhoks: Një qasje Liturgjike (shek 1-15)". Në këtë temë ai prezantoi evoluimin e ritit liturgjik bizantin bazuar në punët kërkimore të profesorëve Robert Taft dhe Ioannis Fountoulis. Fjalimin pauses e mbajti pedagogu Msc Thoma Çomëni. Tema të cilën ai trajtoi titullohej "Vlera e njeriut dhe dilemat bioetike". Në këtë temë ai trajtoi disa çështje interesante që kishin të bënin me fushën e etikës si: fekondimi in-vitro, eutanazia, transplanti i organeve. Tema e fundit u mbajt nga pedagogja Dr. Natalina Hoti e Universitetit Katolik "Zoja e Këshillit të Mirë". Puna e saj kërkimore titullohej "Studimi i gjuhëve dhe kulturave, efektet e migrimit në Shqipëri". Në këtë punim ajo prezantoi efektet që sollën në shoqërinë shqitare valët migruese përgjatë viteve. Pas prezantimit të temave u mbajt një diskutim i hapur me pyetje dhe përgjigje për ato që u trajtuan.

Në fund të aktivitetit të gjithë të pranishmit morën pjesë në drekën e përgatitur posaçërisht për ta dhe studentët tanë u pajisën me çertifikata për pjesëmarrjen e tyre.



**Briken Gjika**
**Studenti i Theologjisë KU Logos**

# Analizë Theologjike e ditëve të Javës së Madhe

**E diela e Dafinave**

"Gëzohuni gjithmonë më Zotin"! Kjo frazë tregon qartë se njeriu duhet të mbushet me gëzim. Për ne të krishterët ka vetëm një burim gëzimi të vërtetë. Ai është marrëdhënia jonë me Jisu Krishtin . Ta njohim dhe ta lejojmë Atë të hyjë në zemrat tona.

Më 21 prill festojmë ditën e së Dielës së Dafinave. Në të kremtojmë hyrjen e Jisuit në Jerusalem si mbret i judenve. Njerëzit u grumbulluan nëpër rrugë për ta përshëndetur dhe për ta lavdëruar Hosana! I bekuar është ai që vjen në emrin e Zotit! Nuk përkujtojmë vetëm ngjarjen historike por kujtojmë se duhet të hapim jetën dhe zemrat tona për Krishtin dhe ti kërkojmë që të vijë tek ne si mbret! Ai duhet të mbretërojë në zemrat tona. Mbretëroftë Krishti në jetën tonë dhe na mbushtë me gëzimin e Tij të pamasë.

**Juljan Bida**

**E Hëna e Madhe e Shenjtë**

Në mbrëmjen e së Dielës së Dafinave, lexohet mëngjesorja e të Hënës së Madhe dhe të Shenjtë, ku kisha jonë përkujton Josifin e lumur të Dhiatës së Vjetër dhe fikun e mallkuar prej Zotit.

Të gjithë ne e dimë historinë e Josifit, birit më të dashur të Patriarkut Jakov, të cilin vëllezërit nga smira e tyre ndaj tij, e shitën si skllav.

Ai u ndihmua nga Perëndia dhe arriti të behej madje edhe sekretar i faraonit të Egjiptit. Duke qenë i urtë dhe i zgjuar, Josifi e përdori në mënyrë të drejtë pushtetin e tij, si në kohën e urisë, ashtu edhe në kohën e paqes. Një zi e madhe ra ngado dhe vëllezërit e Josifit rishfaqen për ndihmë para vëllait të tyre. Ai nuk i braktisi vëllezërit e tij por i fali dhe i ndihmoi ata dhe gjithë familjarët e tij.

Ne të gjithë, e dimë se sa e vështirë është të falësh e të ngushëllosh dikë që të ka keqtrajtuar e të ka bërë keq…

Por, po të shohim Josifin, në zemrën e tij nuk do të gjejmë kryelartësi, egërsi apo hakmarrje. Përkundrazi, ai shpreh një dashuri falëse, që ngjason me atë dashuri që Dhëndri jonë shprehte ndaj personave që e kryqëzuan dhe këtë e shohim në fjalët e tij: "Fali o At se s'din ç'bëjnë".

Historia e Josifit na kujton që Dhëndëri ynë është ai që na fal, na do dhe na shpërblen nëse bëjmë të njëjtën gjë, falim.

Është pikërisht po Ai Dhëndër, i cili do të pësojë me dashje, jo për veten e Tij të pamëkatë por për të gjithë ne mëkatarët. Këto pësime dhe sakrifica e Tij për ne e tregon Atë si përulësinë më të skajshme që ka njohur njerëzimi. Ajo vërehet në Ikonën e Dhëndërit, e cila gjatë shërbesës së kësaj dite vjen nëpërmjet litanisë nga Hierorja në mesin e Kishës dhe të gjithë i falen.

Gjithashtu, sot përkujtojmë dhe fikun pa fryte, shembulli i të cilit na përciell një mesazh mjaft të rëndësishëm: "Të punojmë me produktivitet dhe të kultivojmë virtyte gjatë gjithë jetës sonë!".

**Dajana Ustia**

**E Marta e Madhe e Shenjtë**

Të Hënën e Madhe në mbrëmje, në kishë psalet mëngjesorja e së Martës së Madhe ku kisha përkujton paravolinë e 10 virgjëreshave. Me anë të kësaj Jisu Krishti na bën thirrje të rrimë zgjuar dhe të jemi vigjilentë njësoj si 5 virgjëreshat e matura të cilat ishin të përgatitura për ardhjen e dhëndrit dhe të mos jemi si 5 të marrat që e prisnin dhëndrin pa qenë të përgatitura. Ashtu si tek virgjëreshat vaji ynë shpirtwror është dashuria që tregojmë ndaj të tjerëve duke parë në fytyrat e tyre vetë Zotin dhe qëndrimi lutës pasi siç thotë Himni i Dhëndrit duhet të zgjohemi duke thënë:''I Shenjtë, i Shenjtë, i Shenjtë je Ti, o Perëndi, me lutjet e Hyjlindëses mëshirë ki për ne". Secili nga ne e ka plotësisht në dorë të zgjedhë ose rrugën e përgatitjes dhe vigjilencës ose rrugën e marrëzisë. Qofshim gati duke përgatitur zemrën dhe duke mbetur vigjilentë që mos të mbyllet dera dhe ne të mbetemi jashtë nusërores së Krishtit.

**Marsela Papa**

**E Mërkura e Madhe e Shenjtë**

Të Martën e Madhe të Shenjtë në mbrëmje lexohet mëngjesorja e së Mërkurës së Madhe e të Shënjtë. Kisha këtë ditë kryen shërbesën e ardhjes së Dhëndërrit III. Kur Dhëndëri vjen ne ose do të hyjmë në festën e tij të gëzueshme ose do të mbetemi jashtë në errësirë. Ne duhet të jemi të pregatitur për të pritur Dhëndërin e Kishës. Ky është rasti paralajmërues për ata që mendojnë dhe duan ta lënë për më vonë jetën e krishterë. Tani është koha të vigjëloni dhe të rrini zgjuar! Sikurse thotë dhe Shkrimi i Shenjtë: "Në kohë të pëlqyer unë të dëgjova dhe në ditë shpëtimi të ndihmova" Ja pra, koha e pëlqyer, Ja pra, dita e shpëtimit! (2 Kor. 6:2).

Gjithashtu, të Mërkurën e

Madhe e të Shenjtë kujtojmë Gruan Mëkatare që leu Zotin me miro të shtrenjtë e me erë të mirë. Gruaja befas u tregua e urtë, kuptoi dënimin e Ferrit dhe hoqi dorë nga mëkatet. Ajo e shtrirë në këmbët e Jisuit e dëshpëruar dhe me lotë në sy i thërriste Krishtit: "Pritmë të penduar o gëzim i Ëngjëjve o Zot mëshirëplotë". Gruaja e përlotur duke blatuar miron tregon pendimin e mekateve të saj ashtu siç për të, më vonë në tropar shkruhet "Sa i bukur është pendimi".

Në fund të shërbesës psalet tropari i Murgeshës Kasiani kushtuar pendimit të Gruas Mëkatare e cila derdhjen e miros në këmbët e Krishtit e gjeti si liman shpëtimi dhe duke e fshirë me flokët e saj thotë: Fajet e mia të shumta dhe mëkatet kush mi numëron o Shpëtimtar Jetëdhënës? Mos më përbuz mua të mjerën, o i vetmi Zot i mëshirave.

**Marsida Velo**

## E Enjtja e Madhe e Shenjtë Darka Mistike

Të mërkurën e Madhe në mbrëmje psalet mëngjesorja e së enjtes së madhe, në të cilën kujtojmë Darkën Mistike. Të enjten e Madhe e të Shenjtë, Etërit e shenjtë, që i kanë caktuar të gjitha mirë, ashtu siç i morën prej apostujve dhe ungjijve na kanë dhënë të kremtojmë Lajtoren e Shenjtë, ku Krishti u lan këmbët nxënësve të Tij në mbrëmje. Gjithashtu kujtojmë Darkën Mistike ose Darka e dyfishtë, sepse sjell Pashkën e ligjit dhe Pashkën e re, Gjakun dhe Trupin e Krishtit dhe lutjen e Përmbinatyrshme. Kjo e fundit quhet kështu, sepse gjatë kësaj lutjeje të Krishti ndodhën gjëra të frikshme. Prej syve të tij lotuan pika gjaku. Kujtojmë Tradhëtinë gjatë së cilës ushtarëve dhe kryepriftërinjve u nevojiteshin thika dhe dru ndaj Atij të cilit ishte gati të vdesë si shpengim për gjithë njerëzit.

Të Enjten e Madhe në mëngjes kryhet shërbesa e mbrëmësores dhe Mesha e Shën Vasilit të Madh, ku në vend të Himnit Keruvik psalet "Në Darkën Tënde Mistike, o Bir i Perëndisë merrmë sot pjesëtar, se nuk do t'ua rrëfej armiqve të tu misterin, po duke të pohuar si kusari thërres: -Kujtomë o Zot kur të vish në mbretërinë Tënde", sepse përkujtohet Darka Mistike. Në mëngjesin e kësaj të enjteje, Krishti ofron për ne shpëtimin ,duke na bashkuar me Të dhe njëri-tjetrin me Kungimin e Tij të Shenjtë.. Është darka e Kalimit, një traditë e shenjtë, që është ndjekur vit pas viti, një kohë për të falenderuar Perëndinë që çliroi izraelitët e Tij nga skllavëria në Egjipt edhe të gjithë neve nga skllavëria e mëkatit. Ky çast është ndryshe, sepse kur Jisu Krishti thotë: "Merrni, hani, ky është trupi im, i Dhiatës së Re… Pini prej këtij të gjithë; ky është Gjaku im i Dhiatës së Re, që derdhet për ju dhe për shumë, për ndjesën e mëkateve", na bashkon të gjithëve ne me njëri-tjetrin dhe me veten e Tij nëpërmjet këtij Kungimi Hyjnor. Çfarë kuptimi ka pjesëmarrja jonë në Darkën e Zotit?

Nëse ne themi "ushqimi është jetë", sepse i bën trupat tanë të rezistojnë, atëherë në Kungimin e Shenjtë dhuratat e ofruara, buka dhe vera, të shenjtëruara dhe të transformuara në Trup dhe në Gjak të Krishtit na bëjnë ne pjesëmarrës të gjallë të Mbretërisë Qiellore dhe të Jetës së përjetshme. Edhe neve bëna o Zot i Shenjtë, pjesë të Darkës dhe Kungimit tënd.

**Vasiana Koçi**

## E Premtja e Madhe dhe e Shenjtë Mbrëmësorja

Të Premten e Madhe dhe të Shenjtë ose siç njihet ndryshe të Premten e Zezë në mëngjes, pas Orëve të Mëdha kryhet shërbesa e Mbrëmësores, në të cilën Kisha jonë kujton Zbritjen nga Kryqi të Trupit të Zotit tonë Jisu Krisht e cila u krye nga Josifi i Arimatheas.

Prifti gjatë shërbesës, në momentin e leximit të ungjillit të shenjtë afrohet në qëndër të Kishës përpara Krishtit të Kryqëzuar dhe e zbret Atë nga Kryqi, duke marrë kështu Trupin e nderuar dhe pasi e mbështjell me një çarçaf të bardhë e çon brenda në hierore, pikërisht për të kujtuar ngjarjen kremtuese. Gjithashtu gjatë shërbesës nxiret Epitafi (një mbulesë në të cilën është qëndisur pamja e Krishtit të shtrirë në varr) i cili vendoset në një tavolinë së bashku me Ungjillin dhe zbukurohet me lule.

Tropari i ditës mbart edhe mesazhin hyjnor për secilin prej nesh: "Vdiqe dhe nga Kryqi i tërëshenjtë, Arimatheani të zbriti, o Shpëtimtar Jisu Krisht, me aroma dhe me myshk, dhe një savan të ri, të mbështolli dhe të vajtoj, dhe deshte ta puthte, trupin tënd te hyjëshmë, me mallëngjim të madh, po ishte i tronditur nga tmerri, dhe po të thërriste me frikë: Nder edhe lavdi më ty o Zoti Krisht".
Le të bëhemi pjesë e pësimeve të Krishtit të mbushur me shpresën dhe gëzimin e Ngjalljes duke thënë edhe ne si Arimathiani: " Nder edhe lavdi më ty o Zoti Krisht".

Pashkë të gëzuara!

**Xhanluka Kojani**

## E Premtja e Madhe e Shenjtë

Të Enjten e Madhe të Shenjtë në Mëngjesore Kisha kryen leximin e 12 Ungjijve. Etërit e hyjshëm që i urdhëruan të gjitha mirë, si morën prej Apostujve të hyjshëm dhe prej Ungjijve të shenjtëruar, na kanë dhënë të kremtojmë këto të katërta: Lanjëtoren e shënjtëruar, Darkën Mistike, Faljen e sipërnatyrëshme dhe Tradhëtimin vetë. Të Premten e Madhe të Shenjtë, kremtojmë Pësimet e Shenjta shpëtimtare dhe të tmerrshme të Zotit edhe Perëndisë ,edhe Shpëtimtarit tonë Jisu Krisht, edhe kujtojmë pështyrjet, shuplakat, rrahjet, përqeshjet, rrobën e kuqe, kallamin, sfungjerin, uthullën, peronat, shtizën dhe përmbi të gjitha Kryqin dhe vdekjen, të cilat i duroi për ne duke dashur. Kujtojmë rrëfimin shpëtimtar të Kusarit mirënjohës që u kryqëzua me Atë.

Edhe ne ndodhemi sot përpara Kryqit të Zotit, kujtojmë sakrificën e Tij dhe marrëdhënien tonë të shkëputur me Perëndinë. Kujtojmë këtë të fundit sepse mëkati e çoi njeriun drejt shkatërrimit prandaj dhe Zoti për hir të dashurisë së Tij na çliroi nga mëkati dhe restauroi natyrën tonë të rënë njerëzore. Të shumtë janë ata që akoma dhe sot, edhe nga rradhët e të krishterëve, qëndrojnë të ftohtë dhe apatikë ndaj veprës shpëtimtare të Zotit tonë Jisu Krisht. Në mënyrë absurde, shumë sillen edhe si armiq të tij. Por Kryqi i dashurisë së Tij le të ngrohë zemrat tona dhe sakrifica e Tij le të na shkundë. Tashmë kur dëgjojmë fjalët e Tij për ata që e kryqëzuan: “ Fali o Atë se nuk dinë se ç’bëjnë”, le ti pendohemi edhe ne si Kusari me qëllim që Zoti të na pajtojë me sakrificën e tij dhe të na bëjë bij të Atit Qiellor.

**Justina Gjoka**

## E Premtja e Madhe dhe e Shenjtë në mbrëmje Mëngjesorja e së Shtunës së Madhe

Të Shunën e Madhe dhe të Shenjtë Kisha jonë kremton Varrimin e Zotit dhe Shpëtimtarit tonë Jisu Krisht, dhe zbritjen e tij në Hadh, më anë të cilave qënia njerëzore u thirr prej prishjes dhe vajti te jeta e amëshuar.

Të premten e Zezë dhe të Shenjtë psalen disa tropare të cilat quhen Vajtime të cilat janë të ndara në tre stanca. Nga emri që atyre u është vendosur dhe nga dita në të cilën psalen nxjerrim në pah që kanë karakter vajtues. Ngjarja që kremtohet, në pamje të parë e dërgon mendjen e njeriut të mendoj për këtë lloj karakteri, por për të krishterët merr një dimension tjetër, atë të gëzimit. Pa vdekjen dhe Varrimin e tij të Shenjtë nuk do mundej të realizohej Ngjallja.

Varri i Krishtit ndryshe në gjuhën Kishatre quhet Epitaf. Gjatë shërbesës në mbrëmjen e së Premtes së Madhe bëhet dhe Litania e Epitafit e cila zhvillohet në rrugët e ndryshme të qytetit ose fshatit. Litania shoqërohet më psaljen e Vajtimeve dhe përfundon në Kishë për të vijuar shërbesën. Me Varrimin e Tij të nderuar le të denjësohemi që ta presim Krishtin e Ngjallur në zemrën tonë ashtu siç Atij i ka hije.

Ngjallja e tij të na shoqërojë gjatë jetës sonë dhe të na udhëheqi drejt rrugës së shpëtimit.

**Klajdi Dervishi**

## PASHKA E MADHE “KRISHTI U NGJALL” – “VËRTET U NGJALL!”

Kjo është thirrja që buçet në zemrën dhe gojën e çdo besimtari orthodhoks në të Dielën e Madhe dhe të Shenjtë sepse Pashka është panairi i panaireve. Në këtë ditë Jisu Krishti u ngjall prej së vdekurësh, prandaj Kisha jonë kujton triumfin e Krishtit ndaj Hadhit, të jetës ndaj vdekjes dhe të gëzimit ndaj trishtimit. Të shtunën në mbrëmje afër mesnatës kryhet shërbesa e mëngjesit, ku besimtarët në mesnatë “marrin dritë, prej dritës që nuk perëndon, dhe lavdërojnë Krishtin, që u ngjall së vdekurësh” dhe të gjithë psalin një zëri troparin e ngjalljes “Krishti u ngjall së vdekurësh, me vdekje, vdekjen shkeli edhe të varrosurve jetën u fali”.

Gratë miroprurëse ishin ato të parat që morën nga engjëlli lajmin e ngjalljes së Jisuit si fitimtar që rrëzoi fuqinë e Ferrit, pasi zbret një herë në varr dhe ngjall Adamin e rënë. Ngjallja e Krishtit është burimi i fuqisë për Kishën në tërësi dhe për çdo besimtar në veçanti. Le të jetojmë edhe ne më Krishtin, gjithë jetën tonë pikërisht më këtë gëzim ngjallësor. Le të jetojmë një jetë me pendim dhe lavdërim drejtuar Perëndisë sonë, që të na denjësojë dhe ne për parajsën e Tij. Ashtu siç kremtojmë Ngjalljen jetëprurëse të Zotit dhe Perëndisë dhe Shpëtimtarit tonë Jisu Krisht ditën e Pashkës së madhe, le ta kremtojmë çdo liturgji dhe çdo ditë të jetës sonë me dritën e ngjalljes dhe jetës së përjetshme. Dhe le të jetë refreni i jetës sonë shprehja e Shën Serafimit të Sarovit: “Krishti u Ngjall! Gëzimi im!”

**Elena Gaqollari**

